# Gjendja e Selefit pas përfundimit të Ramazanit

Ja përfundoi edhe muaji i Ramazanit. Këto janë ditët dhe netët e tij që iu afruan largimit. U krye muaji i agjërimit dhe namazit të natës. Përfundoi muaji i mëshirës dhe faljes si dhe lirimit nga zjarri. Përfundoi pasi që fryu drejt zemrave një erë e lehtë prej erërave të afërsisë ndaj Allahut të lartësuar. U lidh përgëzimi për ata që ishin shkëputur më parë, falja për ata që kishin bërë mëkate dhe u liruan ata që e kishin merituar zjarrin, tërë kjo atëherë kur u prangosën djajtë në muajin e Ramazanit dhe u zbehën zjarret e epsheve me agjërimin.

Të përshëndeturit me këtë muaj nxit në shpirt pikëllimin. E si të ndahet nga i dashuri i tij që frikësohet që takimi me të ketë qenë për herë të fundit. A ta përcjellim me atë që e shfaqin disa nga ne prej vullnetit të dobët dhe vendosmërisë së zbehët apo ta përcjellim ashtu si e përcillnin robërit e mençur të Allahut dhe të zgjedhurit prej krijesave të Tij – paraardhësit e këtij umeti dhe më të mirët e tij. Ata të cilën bashkuan mes zellit në kryerjen e veprave dhe përsosjen e tyre si dhe dertin për pranimin e tyre dhe frikën se mos po ju refuzohen.

Paraardhësit e tanë – Allahu qoftë i kënaqur me ta – shfaqnin sjellje të mahnitëse ndaj këtij muaji edhe para se të fillonte ku *“E lusnin Allahun gjashtë muaj që t’iu mundësojë ta arrijnë muajin e Ramazanit pastaj e lutnin gjashtë muaj që ta pranonte atë prej tyre.”* [1]

Pas daljes së muajit të begatshëm shfaqnin pikëllimin dhe dhembjen për daljen e tij dhe kujdeseshin të porositnin njëri tjetrin për vazhdimësi në adhurim gjatë tërë vitit, sepse të gjithë muajt për myslimanit janë sezon për adhurime bile e tërë jeta është sezon për respekt ndaj Allahut.

“Umer b. AbdulAzizi (Allahu e mëshiroftë) tha në hutben e tij të bajramit të fitrit: O ju njerëz ju agjëruat tridhjetë ditë, u falët

[1] Letaiful Mearif: 1/232.

natën tridhjetë ditë e sot keni dalën të kërkoni nga Allahu t'i pranon prej juve e disa pres Selefit shfaqte pikëllimin ditën e Bajramit e i thuhej atij: kjo është ditë gëzimi dhe hareje! Ai thoshte: Ia qëlluat por, unë jam një rob të cilin e ka urdhëruar Allahu të punojë për të një punë e nuk e di a e ka pranuar prej meje apo jo?

Vehb b. El Verd i ka parë disa njerëz duke qeshë ditën e Bajramit e ka thënë: Nëse këtyre iu janë pranuar veprat kjo nuk është sjellja e atyre falënderuesve e nëse nuk iu kanë pranuar veprat kjo nuk është sjellja e atyre që frikësohen.

Hasen El Basriu ka thënë: Allahu i lartësuar e ka bërë muajin e Ramazanit mejdan për krijesat e Tij ku garojnë me adhurimet ndaj Allahut për të arritur kënaqësinë e Tij e disa njerëz kanë triumfuar në këtë garë e disa të tjerë kanë mbetur prapa dhe kanë humbur e është për t'u çuditur me atë i cili luan dhe qesh në ditën në të cilën triumfojnë bamirësit dhe humbin ata që nuk punuan.

Është transmetuar nga Aliu (Allahu qoftë i kënaqur me të) se ai thërriste në natën e fundit të muajit të Ramazanit: Ah i mjeri unë! Kujt iu kanë pranuar që ta përgëzojmë dhe kujt nuk iu janë pranuar që ta ngushëllojmë.

Abdullah b. Mesudi thoshte: Kujt iu janë pranuar veprat e mira nga ne që ta përgëzojmë dhe kush është privuar ta ngushëllojmë. O ti që u janë pranuar nga ti të lumtë dhe o ti që je refuzuar Allahu ta lehtësoftë fatkeqësinë tënde." 2

**O ti vëlla që po agjëron:** Shiko paraardhësit e tu se si ka qenë gjendja e tyre gjatë përfundimit të Ramazanit dhe si ka qenë pikëllimi i tyre për lamtumirën që ia kanë dhënë këtij muaji të begatshëm. Ti në ta e ke shembullin më të mirë, prandaj tregohu i zellshëm në këtë muaj. Ky zell i yti le të ndikon në pjesën tjetër të jetës tënde dhe pyete veten: Çka ke përfituar prej Ramazanit? Dhe a ka sjell Ramazani ndryshim në shpirtin dhe sjelljet e tuaja?

E lusim Allahun ta pranojë nga ne agjërimin dhe namazin e natës dhe të na pranon veprat e tona të pakta, e të na falë shumë. Ai është meritor për këtë dhe i vetmi që ka mundësi. E paqja dhe

---

[2] Letaiful Mearif: 1/234 (e shkurtuar)

mëshira qofshin për zotërinë tonë Muhamedin, familjen dhe shokët e tij gjer në ditën e Gjykimit. E falënderimi i takon Allahut, Zotit të botëve.